***Pyetja: Cila është dispozita për atë që harron ta kompenson agjërimin gjersa të arrin Ramazani tjetër?***

***Përgjigja:*** Dijetarët e Fikhut janë të pajtimit se harresa është arsye e cila e eliminon mëkatin dhe ndëshkimin, në të gjitha shkeljet për shkak të argumenteve të shumta nga Kurani dhe Syneti por, ata kanë mospajtim për atë që pason pas shkeljes si shpagim e të ngjashme.

E për sa i përket kompensimit të Ramazanit gjersa të hynë Ramazani tjetër dijetarët janë pajtuar se kompensimi është i domosdoshëm pas Ramazanit tjetër dhe nuk anulohet për shkak të harresës.

Por, ata kanë mospajtim rreth shpagimit (e që është ushqimi i një të varfëri) a i shtohet kompensimit dhe këtë në dy mendime:

*Mendimi i parë:* Nuk obligohet me shpagim, ngase harresa është arsye e cila eliminon si mëkatin ashtu edhe shpagimin.

Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve të medhhebit Shafi dhe një pjesë të atyre Malikij.[1]

*Mendimi i dytë:* Obligohet me shpagim, sepse harresa është arsye e cila eliminon vetëm mëkatin.

Këtë mendim e ka El Hafidh Esh Sherbini nga Shafinjtë i cili ka thënë: Më afër është se anulohet për të mëkati por jo edhe shpagimi.[2]

E këtë e theksojnë edhe disa dijetarë Malikij, gjithashtu.[3]

Më i saktë është mendimi i parë inshAllah dhe këtë për shkak të tre argumenteve:

---

[1] Shiko: Tuhftetul Muhtaxh: 3/445, Nihajetul Muhtaxh: 3/196, Minehul Xhelil: 2/154 dhe Sherhul Muhtesaru El Halil: 2/263.

[2] Mugni El Muhtaxh: 2/176.

[3] Mevahibul Xhelil: 2/450.

*I pari:* Kuptimi i përgjithshëm i ajeteve dhe haditheve të cilat e eliminojnë nga ai që harron ndëshkimin, sikurse fjala e Allahut të lartësuar: *"Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë!"* (El Bekare: 286)

*I dyti:* Parimisht njeriu është i lirë nga detyrimet prandaj nuk lejohet ngarkimi i tij me shpagime vetëm se me argument, e nuk ka argument të fortë në këtë çështje.

*E treta:* Për këtë shpagim ka mospajtim në obligimin e tij edhe për atë që e vonon kompensimin me qëllim ku dijetarët e medhhebit Hanefij dhe Dhahirij kanë mendimin se nuk iu obligohet si dhe Shejh Ibn Uthejmin e ka zgjedhur se ajo është e preferuar vetëm, ngase për ligjësimin e tij nuk janë transmetuar vetëm se veprat e disa Sahabëve. E kjo nuk mjafton për t'i obliguar njerëzit me të nëse e bëjnë me qëllim e assesi nuk mjafton për t'i obliguar ata kur kjo iu ndodh me arsye të cilën Allahu e ka llogaritur (pranuar) si arsye.

*Rezyme e përgjigjes:* Ai e ka obligim vetëm kompensimin dhe jo edhe shpagimin. Dhe i kompenson ato ditë pas kalimit të Ramazanit të tashëm.

*E Allahu e dinë më së miri.*